# ﴿ ما هي الأشهر الحرم؟ ﴾

« باللغة الألبانية »

عبد العزيز بن عبد الله بن باز

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Cilët janë muajt e shenjtë? Dhe pse janë emërtuar kështu? Si dhe shenjtëria a lidhet me një vend të caktuar apo diç të caktuar?

***Përgjigja:***

Muajt e shenjtë janë katër: **Rexheb**, **Dhul Kade**, **Dhul Hixhe** dhe **Muharrem**. Muaji Rexheb është i vetëm ndërsa të tjerët janë të radhitur njëri pas tjetrit, e ata janë: Dhul Kade, Dhul Hixhe dhe Muharremi.

Më afër është se emërtimi  i tyre si të **"shenjtë"**: është për shkak se Allahu e ka ndaluar në të luftën mes njerëzve, për këtë arsye ju thuhet: të shenjtë (hurum) e që është shumësi i mbiemrit: i shenjtë (haram).

Allahu i lartësuar thotë: *"Te Allahu numri i muajve është dymbëdhjetë (sipas hënës), ashtu si është në librin e Allahut prej ditës kur krijoi qiejt dhe tokën. Prej tyre katër janë të shenjtë."* ( Et Tevbe: 36) dhe ka thënë: *"Të pyesin për luftën në muajin e shenjtë, thuaj: "Lufta në të është e madhe (mëkat i madh)"* (El Bekare: 217)

Kjo aludon se në këta muaj lufta është e ndaluar dhe kjo është mëshirë e Allahut ndaj robërve të Tij, ashtu që në këta muaj të udhëtojnë dhe që ta kryejnë haxhin apo umren.

Dijetarët kanë mospajtim rreth asaj se: Dispozita e luftës në këta muaj a vazhdon apo është anuluar? Dhe për këtë kanë dy mendime.

Mendimi i shumicës së dijetarëve është se kjo dispozitë është anuluar d.m.th ndalimi i luftës në to është anuluar.

Dhe mendimi tjetër është se: kjo dispozitë është në fuqi dhe nuk është anuluar d.m.th ndalesa (e luftës në këta muaj) vazhdon. E ky mendim mbështetet më tepër nga argumentet.[1]

---

[1] Mexhmu Fetava ve Mekalat Mutenevia lish- Shejh Ibn Baz, vëllimi i 18.